Mal Berisha



# NGA NJË CEP I BOTËS NË TJETRIN - NJË UDHËTIM VIRTUAL NDËRKOHOR ME SHENJTOREN TEREZA





**26 GUSHT – DATËLINDJA E SHËN TEREZËS**

26 gushti është datëlindja e Agnes Gonxhe Bojaxhiut (1910–1997), e njohur dikur në mbarë botën si Nënë Tereza e Kalkutës dhe sot si Shën Tereza shqiptare.

Për një kohë të gjatë, identiteti i saj shqiptar u la në harresë për shkak të mohimit që i bëri qeveria komuniste e Tiranës. Sot ajo nderohet nga mbarë bota. Po ashtu, ajo nderohet nga të gjithë shqiptarët, kudo që ndodhen, në të katër anët e globit, pa dallim besimi apo përkatësie krahinore. Për mua, kjo ditë ka një domethënie edhe më të thellë. Arsyen do ta them në fund të këtij shkrimi.

**1985 – Krujë: Dëgjova për herë të parë për Nënë Terezën**

Për herë të parë dëgjova për Nënë Terezën disa vite përpara se të binte komunizmi. Ishte historiani i njohur krutan, Haxhi Goci – një mësues iluminist, lektor i mrekullueshëm dhe njohës i shkëlqyer i historisë – i pari që më foli për të.

Me profesor "Xhiun", siç e thërrisnim me përzemërsi, më lidhte një miqësi e jashtëzakonshme. Ai ishte njeri i ditur, bujar dhe shumë i dashur.



Një herë, në Krujë, pasi përfunduam një mbledhje, më ftoi për drekë në shtëpinë e tij. E shoqja, Nadirja – një zonjë e vërtetë dhe amvisë e pashoqe – na priti me gjithë bujarinë që e karakterizon një familje krutane.

Ata të dy, zonja dhe i zoti i shtëpisë, kishin një komunikim shumw të këndshëm me njëri-tjetrin, plot humor dhe mirësi. Në një moment, profesori iu drejtua së shoqes me një buzëqeshje:

- "Hajde, Nadire, na shtro tavolinën, se ti i bën gjanat ma mirë se kushdo – madje ia kalon edhe Nanë Terezës!"
- "Qyqja, Xhio, aman mos e përmend atë grua, se do na marrësh në qafë kalamajt! Aman, mos e përmend atë grua të Zotit!", ia ktheu ajo.
- "Nadire, t'kam thënë: Nënë Tereza është shqiptare dhe do vijë dita që do ta njohin edhe shqiptarët. Atë e njeh

dhe e respekton e gjithë bota. Edhe ne do ta njohim!" – ia ktheu profesori me bindje.

Ishte hera e parë që dëgjoja një emër të tillë, dhe në fakt nuk po kuptoja për kë bëhej fjalë.

Dreka u shtrua dhe Xhiu, siç e kishte zakon, filloi të thoshte me humor:

"Vrej, mos thuaj se nuk t'i kam vënë gjithë këto asortimente përpara! Se kështu bën kjo Nanë Tereza ime!"

Profesori nisi të numëronte me radhë të gjitha gjërat që kishim përpara në tavolinë, dhe ne të dy qeshnim e qeshnim pa ndalur. Dreka ishte shumë e shijshme, falë bujarisë së atyre njerëzve të mrekullueshëm.

Por Xhiu, si gjithnjë, dinte ta lidhte bukur çdo gjë me situatën dhe më tha:

*"Dije se kot nuk e kemi marrë çertifikatën si populli që ushqehet më mirë në botë. E kemi merituar! Bota po vdes për bukë!"*

Pastaj ia dha një të qeshure cinike.

E pashë me një adhurim të jashtëzakonshëm mënyrën e komunikimit mes atyre dy njerëzve.

Me të mbaruar dreka, profesori më tha:

"Dua të të them diçka që ndoshta nuk e di," – tha ai me zë të ulët e të ngrohtë.

"Është një grua e vogël shqiptare, por shumë e famshme. Gonxhe Bojaxhiu e ka pasur emrin. Unë i thërras Nadires

‘Nanë Tereza’, se edhe kjo është bamirëse!” – e përfundoi frazën duke qeshur me të madhe.

Pastaj më shpjegoi shumë gjëra për të dhe vijoi:
“Po këta nuk e duan,” – tha ai duke bërë me dorë nga komiteti i partisw.

“Sepse është katolike dhe e duan shumë amerikanët. Ajo ka marrë Çmimin Nobel për Paqe dhe dekoratat më të larta të shtetit amerikan. Edhe Presidenti Reagan e dekoroi, por nuk tha se është shqiptare – tha vetëm se ka lindur në Jugosllavi. E kanë ngatërruar aq keq, saqë edhe Presidenti i Amerikës gaboi rëndë në fjalimin e tij, kur e quajti jugosllave. Në fakt, ajo kishte lindur shumë kohë përpara se të formohej vetë Jugosllavia – i duheshin edhe tetë vjet të vinte në jetë atëherë kur Gonxhja kishte lindur.”

“Në të vërtetë,” – vijoi profesori, – “ajo ka lindur në Shkup, në një familje shqiptare, me baba dhe nënë nga Prizreni. Ndoshta do të vijë dita që ta njohim edhe ne bijën tonë, ashtu siç e njeh mbarë bota!”

Kjo ishte hera e parë që dëgjoja për Nënë Terezën.

## 1986 – TIRANË: RRËFIME PËR NËNË TEREZËN NGA ARTISTI FATOS ZAJMI

“Njohja” ime me figurën e Nënë Terezës u thellua edhe më tej, kur Fatos Zajmi, valltar i famshëm i Ansamblit të

Shtetit në Tiranë, më tregoi një histori të ndjerë për nënën dhe motrën e saj.

Familja Zajmi ishte me origjinë nga Kosova. Unë nuk i njihja mirë rrethanat dhe lidhjet që kishin ata me familjen e Nënë Terezës në Shqipëri, por e di që, sa herë që Fatosi vinte në shtëpinë time në Mamurras, më fliste për to – si për murgesha, ose si për gra të veçuara, të vetmuara dhe të përçmuara – që kishin jetuar dikur në shtëpinë e Avni Zajmit, pranë Kishës Katolike në Tiranë. Aty, sipas tij, kishin banuar nëna e Shën Terezës, znj. Dranja, dhe motra e saj, Agia. Ndërsa vëllai i tyre, Lazri, kishte emigruar në Itali.

Më vonë, ato u detyruan të largoheshin nga ajo banesë dhe vdiqën në vetmi e mjerim: Dranja në vitin 1972 dhe Agja një vit më pas, më 1973.

Fatosi tregonte me keqardhje se si ato dy zonja përpiqeshin të siguronin jetesën me duart e tyre, duke bërë punë dore. Natyrisht, me një vëlla si Lazri – ish-oficer i ushtrisë shqiptare gjatë Mbretërisë – dhe me vajzën e motrën, Gonxhen, e cila shërbente si murgeshë në urdhrin katolik në Kalkutë, nuk kishte asnjë mundësi që të trajtoheshin ndryshe nga regjimi i asaj kohe.





**1992 – Tiranë: Meshë në Kishën Katolike, në Rrugën e Kavajës, me praninë e vetë Nënë Terezës**

Vitet kaluan dhe, në vitin 1992, pata fatin ta shihja me sytë e mi Nënë Terezën, në Kishën Katolike në Rrugën e Kavajës. Aty, në prani të Presidentit të Republikës, Dr. Sali Berisha, ajo mbajti një meshë të paharrueshme.

Ashtu siç ishte – e thjeshtë, e vogël, e butë dhe e urtë – iu drejtua asaj grigje me aq dashuri, sikur asgjë e keqe të mos kishte ndodhur kurrë në jetën e saj. Ajo i ftonte njerëzit në përqafimin e besimit dhe të paqes, me një përulësi që vetëm të mëdhenjtë e shpirtit mund ta kenë.
Deviza e saj e njohur:

> ***"Prej gjaku jam shqiptare, me shtetësi indiane, prej feje katolike, i përkas botës, e prej zemre i përkas krejtësisht zemrës së Krishtit."***

u ndie thellësisht edhe atë mbrëmje, në atë procesion të rrallë fetar.

**MË 5 SHTATOR 1997 NDËRROI JETË NËNË TEREZA.**

Në atë kohë shërbeja si Konsull i Përgjithshëm i Republikës së Shqipërisë në Vilajetin e Stambollit. Në nderim të saj, Konsullata jonë organizoi homazhe të posaçme, duke hapur Librin e Ngushëllimeve. Gjatë atyre ditëve, pritëm dhe përcollëm shumë miq të Shqipërisë nga konsullata të

ndryshme të akredituara në Stamboll. Gjithashtu, shkëmbyem mesazhe ngushëllimi me përfaqësues diplomatikë të shumtë, përfshirë edhe Kryekonsullin e Indisë në atë kohë, z. Harish Dogra, me të cilin ndamë respektin dhe dhimbjen për ndarjen nga jeta të kësaj figure të madhe të njerëzimit.

## NJË MISION DIPLOMATIK NË NDER TË NËNË TEREZËS

Në atë ditë u njoftuam se ish-Presidenti i Shqipërisë, Dr. Sali Berisha – njeriu që i kishte dhënë Nënë Terezës pasaportën shqiptare dhe dekoratën më të lartë të shtetit, Medaljen e Flamurit – do të merrte pjesë në funeralin e saj në Kalkuta.

Për shkak se India nuk kishte një mision diplomatik të akredituar në Tiranë, pajisja me vizë indiane u kthye në një sfidë që duhej zgjidhur sa më shpejt.

Ajo që pasoi u kthye në një ndër episodet më "aventureske", por edhe më fisnike, që një diplomat në një zyrë konsullore mund të përjetonte.

Ndërkohë që aplikanti ndodhej në Tiranë, zyra konsullore indiane ndodhej në Stamboll. Udha drejt Kalkutës do të niste të nesërmen, me një fluturim nga Rinasi në drejtim të Frankfurtit, e prej andej për në Indi.

Neve na duhej të dyluftonim me kohën: kishim vetëm disa orë në dispozicion për të bërë të mundur pajisjen me vizë dhe garantimin e pjesëmarrjes së përfaqësuesit më të lartë shqiptar në ceremoninë mortore të shenjtores sonë kombëtare.

Ishte një garë me kohën – për nder të Nënë Terezës. Megjithatë, ia dolëm! Arritëm ta sillnim pasaportën nga Tirana në Stamboll, me ndihmën e një stjuardese të "Albanian Airlines", ta pajisnim me vizën indiane në Konsullatën e Indisë dhe ta kthenim sërish në Rinas – pikërisht në momentin kur ish-Presidenti po priste të nisej me avion për në Frankfurt.

E gjithë kjo u realizua brenda më pak se pesë apo gjashtë orësh – një përpjekje e jashtëzakonshme konsullore - diplomatike, për të nderuar emrin dhe veprën e Shenjtores sonë kombëtare.

Të nesërmen, CNN International transmetoi pamjet e delegacionit shqiptar në Kalkuta, duke bërë homazhe pranë arkivolit të Nënë Terezës. Delegacioni përbëhej nga: ish-Presidenti Sali Berisha, Presidenti i Republikës Rexhep Meidani dhe Kryetari i Partisë Demokristiane, gazetari dhe botuesi Nikollë Lesi.

## 1999 – NEW JERSEY, SHBA: NJË TELEFONATË E RASTËSISHME QË MË GËZOI ME NËNË TEREZËN

Isha në apartamentin tim në New Jersey, SHBA, një ditë të janarit të vitit 1999. Më duhej të telefonoja një kompani telefonie për të pyetur sesi mund të lidhesha me një shërbim tjetër online.

Në anën tjetër të linjës u përgjigj një zë gruaje. Ishte shumë e sjellshme dhe më shpjegoi me durim çdo detaj që e pyeta. Kur përfunduam bisedën, ajo – duke kërkuar ndjesë – më pyeti me mirësjellje:

“Më falni, por... nga jeni?”

Mendova se e kishte kuptuar që nuk isha amerikan nga theksi.

“Nga Shqipëria,” – iu përgjigja.

Ajo reagoi menjëherë me emocion dhe tha:

“O Zot i Madh! Të jem kaq me fat unë sot?”

“Përse?” – e pyeta i habitur.

“Çfarë ju bëri të ndiheni kaq me fat?”

Ajo vijoi me zë të dridhur:

“E parandjeva se ishit nga ai vend... nga mbiemri juaj.
Prandaj ju pyeta. Tani që u binda, e ndiej vërtet që jam me shumë fat.”

“Po si ka mundësi?” – e pyeta me kuriozitet.

“Sepse ju mbani në damarët tuaj gjakun e idhullit më të madh të jetës sime – Nënë Terezës.”



**2012 – LONDËR, WESTMINSTER ABBEY: PËRKUJTIMORE PËR SHËN TEREZËN**

Në Ditën e Nënë Terezës të vitit 2012, Lord Alan Watson – një nga figurat më të respektuara të Dhomës së Lordëve në Mbretërinë e Bashkuar – shprehu dëshirën për të organizuar një veprimtari përkujtimore në nder të Shën Terezës në ambientet historike të Westminster Abbey Undercroft, në bashkëpunim me Fondacionin "Nënë Tereza" në Tiranë.

Për realizimin e këtij eventi u bënë përgatitje të shumta dhe me përkushtim. Nga Tirana u ftua Presidentja e Fondacionit "Nënë Tereza", Dr. Liri Berisha, e cila mori pjesë në ceremoni si e ftuar nderi.

Sponsorë të aktivitetit ishin kompania British Petroleum dhe Presidenti i Dhomës së Tregtisë Shqiptaro–Britanike, z. Zenel Hoxha.

Dekani i Abacisë, John Hall, na vuri në dispozicion të gjitha hapësirat dhe mundësitë për ta realizuar këtë veprimtari sa më dinjitetshëm dhe me sukses të plotë.

## NJË MBRËMJE PËRKUJTIMORE E PAHARRUAR NË NDER TË SHËN TEREZËS

Së bashku me Dr. Liri Berisha dhe shumë miq të Ambasadës – kryesisht britanikë, por edhe shqiptarë – organizuam atë mbrëmje në Undercroft-in e Katedrales me solemnitetin më të lartë të mundshëm, pikërisht ashtu siç e meritonte Ajo dhe siç e diktonte vendi ku mbahej ceremonia. Lordi Alan Watson mbajti një fjalim që do të mbahet mend gjatë – një homazh për figurën madhështore të Nënë Terezës dhe për popullin shqiptar që ajo përfaqësonte me dinjitet në sytë e botës.

## 26 GUSHT 2020 – TIRANË: NJË ARSYE MË SHUMË PËR TA NDERUAR SHËN TEREZËN

Me këtë shkrim, sot – në ditën e lindjes së Shën Terezës – dua të bëj një homazh në nderim të emrit dhe veprës së Saj, në dobi të njerëzimit dhe të vetë kombit shqiptar.

Të gjithë ne shqiptarët kemi arsye ta kujtojmë dhe ta nderojmë Shën Terezën!

Por, sado e thjeshtë dhe formale të duket, unë kam edhe një arsye më shumë që e lidh shpirtërisht këtë ditë me jetën

time: Kam lindur në të njëjtën datë me Shenjtoren – si sot, më 26 gusht!

